# ﴿ دراسة بريطانية: خمسة آلاف بريطاني يعتنقون الإسلام سنويًّا ﴾

« باللغة الألبانية »

موقع "المختصر"

ترجمة: دريتون ليكاي

2011 - 1432

IslamHouse.com

# Një studim britanik: 5000 britanikë konvertohen në Islam çdo vit

Një studim britanik ka zbuluar se është dyfishuar numri i qytetarëve britanikë që konvertohen në Islam çdo vit, gjatë dhjetë vjetëve të fundit.

Gazeta “The Independent” ka cituar një raport të zgjeruar i cili ka bërë studimin e këtij fenomeni, që edhe përkundër sulmit ndaj Islamit pas përhapjes së asaj që u përshkrua si “Islami i dhunshëm në botë në vitet e fundit”, megjithatë mijëra britanikë përqafojnë këtë fe për çdo vit.

Pavarësisht, se përllogaritja numerike e të konvertuarve në Islam që jetojnë në Britani është një proces i vështirë për shkak se të dhënat e regjistrimit të banorëve nuk bëjnë dallimin nëse personi që i përket një feje, ka përqafuar një fe të re apo ka lindur me të, megjithatë studimi i ri të cilin e ka bërë një organizatë britanike për hulumtime, e quajtur: “Faith Matters” tregon se shifra e vërtetë e britanikëve të konvertuar në Islam arrin deri në njëqind mijë, ku në Islam hyn për çdo vit 5000 persona të rinj.

Gazeta citon drejtorin e organizatës “Faith Matters” Fiyaz Mughal të ketë thënë se: “Qasja gjer te të dhënat e besueshme për numrin e muslimanëve të rinj është një proces shumë i vështirë.”
Por, ai mendon se rezultatin të cilin e ka arritur studimi është rezultati më i mirë i mundshëm duke përdorur të dhënat e regjistrimit të banorëve, të dhënat e autoriteteve lokale si dhe informacionet e mbledhura nga xhamitë në Londër.

Gazeta e përfundon raportin e saj duke cituar dëshmitë e britanikëve të konvertuar në Islam, të cilët përshkruajnë përvojën e tyre pasi që kanë hyrë në fenë e re si dhe arsyet cilat i kanë shtyrë ta bëjnë këtë. Disa prej tyre janë njohur me Islamin pas një vizite të një vendi musliman por, shumica janë ndikuar nga kolegët e tyre muslimanë gjatë studimeve në universitet.